*AKP në koordinim të plotë me Bashkinë Tiranë dhe APR*

## Filluan mbjelljen e **37500 fidanëve** të planifikuara në ekonominë pyjore Baldushk

FAQE 2






Federata Kombëtare e Pyjeve dhe Kullotave Komunale, Shqipëri

www.forest-al.org




Asosacioni i Pronarëve të Pyjeve Private, Kosovë

www.akppp.net

DHJETOR 2024

Shpërndahet FALAS!


# JETO GJELBËR


## Sfidat komplekse në Sektorin e Pyjeve mund të trajtohen më mirë së bashku



FAQE 2




## Hapet Kampi Pyjor 2024 në Novobërdë, mbështetur nga BE dhe Suedia

FAQE 5

## Qëndrueshmëria dhe zhvillimi i një modeli biorajonal

FAQE 4

## 2024 shënoi dëmet më të mëdha të dekadës së fundit nga zjarret në pyje në Shqipëri dhe Kosovë

FAQE 3





# Sfidat komplekse në Sektorin e Pyjeve mund të trajtohen më mirë së bashku

Me datë 13 Dhjetor 2024 u mbajt takimi i shtatëmbëdhjetë i Komitetit Koordinues dhe Konsultativ Kombëtar në kuadër të zbatimit të Strategjisë të Koalicionit Kombëtar për Tokën dhe Pyjet. Në takim morën pjesë përfaqësues të Agjencisë Kombëtare të Pyjeve, Bankës Botërore, Fakultetit të Shkencave Pyjore, Shoqatës për Autonomi Vendore, Shoqatës së Blegtorëve, Bashkisë Prrenjas, Trees for Lurë dhe Federatave Rajonale të Pyjeve Kukës dhe Korçë.

Komiteti Koordinues për Pyjet shërben si një platformë për nxitjen e bashkëpunimit ndërmjet aktorëve kyç të përkushtuar për përparimin e menaxhimit të qëndrueshëm të pyjeve. Programi i takimit mbuloi tema si arritjet dhe mësimet e nxjerra nga Viti Shqiptar i Pyjeve 2024, nismat e vazhdueshme të Koalicionit Kombëtar të Tokës, përditësimet rreth kuadrit politik dhe ligjor për pyjet, financimi për pyjet dhe angazhimi i komuniteteve vendore.

**PËRMBLEDHJE PROPOZIMEVE/ REKOMANDIMEVE TË KOMITETIT PËR VITIN 2025**

*Këto propozime synojnë të adresojnë nevojat dhe sfidat në sektorin pyjor, me një fokus të veçantë tek mbështetja financiare, zbatimi i politikave dhe ligjit, kapacitetet teknike, menaxhimi i burimeve pyjore dhe përfshirja e komunitetit në ruajtjen dhe zhvillimin e pyjeve.*

**1. Shtimi i Financimeve dhe Mbështetjes për Pyjet:**
- Krijimi i një fondi të dedikuar për pyjet për të mbështetur investimet dhe aktivitetet në sektorin pyjor.
- Rritja e investimeve nga Bashkitë në pyje në zbatim edhe të ligjit për Pyjet, me synim rritjen e fondeve të disponueshme çdo vit, jo vetëm në kuadër të Vitit Shqiptar të Pyjeve.
- Mbështetje për krijimin e një fidanishteje nën Agjencinë Kombëtare të Pyjeve (AKP) për të siguruar fidanë të cilësisë së lartë dhe me standart.
- Mbështetje për hartimin e Planeve të Mbarështrimit dhe pyllëzimet për të siguruar që pyjet të menaxhohen në mënyrë të qëndrueshme.

**2. Rritja e Kapaciteteve:**
- Krijimi i zyrave rajonale të AKP-së, për të ndihmuar në monitorimin dhe mbështetje të Bashkive dhe të përmirësojë zbatimin e ligjit për pyjet.
- Rritja e kapaciteteve njerëzore në sektorin e pyjeve, përfshirë rritjen e numrit të inxhinierëve të pyjeve dhe forcimin e sektorit të IT-së brenda AKP-së.
- Trajnimi i specialistëve për GIS, në mbështetje të Inventarit Kombëtar të Pyjeve.

**3. Pjesëmarrja e Komunitetit:**
- Përfshirja e komunitetit në pyllëzime dhe krijimin e mundësive pune për ata që angazhohen në këtë sektor.
- Inkurajimi i përfshirjes së Shoqatave të Pyjeve dhe Kullotave për mbështetje në menaxhimin e pyjeve dhe zbatimin e aktiviteteve të Planeve të Mbarështrimit.
- Rritja e ndërgjegjësimit për ruajtjen e pyjeve dhe zhvillimi i projekteve edukative, përfshirë aktivitete shkollore dhe komunitare që lidhen me pyllëzimin dhe ruajtjen e biodiversitetit.

**4. Përmirësimi i Infrastrukturës dhe Teknologjisë:**
- Krijimi i laboratorëve për certifikimin e farave dhe fidanëve pyjorë për të siguruar cilësinë e pyllëzimeve dhe aktivitete të tjera pyjore.
- Përpjekjet për dixhitalizimin e proceseve të invetarizimit dhe zhvillimin e një sistemi më të mirë informacioni dhe monitorimi për sektorin e pyjeve.

**5. Ruajtja e Kullotave:**
- Mbështetje për zhvillimin e kullotave, duke inkurajuar përdorimin e qëndrueshëm të tyre dhe përfshirjen e këtyre aktiviteteve në turizmin rural dhe agro-turizëm.
- Përmirësimi i kushteve për blegtorinë dhe kullotjen, duke përfshirë mbështetje për ndërtimin e lerave, stallave me energji diellore etj.

**6. Monitorimi dhe Zbatimi i Politikave dhe legjislacionit:**
- Fuqizimi i legjislacionit dhe zbatimi i tij për të garantuar një mekanizëm të qëndrueshëm financimi dhe menaxhimi të pyjeve.
- Monitorimi i zbatimit të Dokumenteve të Politikave për Pyjet, duke siguruar që të gjitha politikat dhe aktet e ligjit të zbatohen dhe të trajtohen në mënyrë efikase.
- Kontrolli i zbatimit të koncesionet në pyje dhe përcaktimi i përgjegjësive për rehabilitimin e sipërfaqeve të pyjeve që janë privatisuar.



# 2024 shënoi dëmet më të mëdha të dekadës së fundit nga zjarret në pyje në Shqipëri dhe Kosovë



Ndryshimet klimatike i kanë bërë vendet e Ballkanit Perëndimor edhe më të rrezikuara, sidomos nga rënia e zjarreve në pyje.

Viti 2024 shënoi dëmet më të mëdha të dekadës së fundit nga zjarret në pyje në Shqipëri dhe në Kosovë, sipas të dhënave nga Sistemi Evropian i Informacionit për Zjarret në Pyje (EFFIS), që siguron të dhëna mbi zjarret dhe sipërfaqet e djegura nga monitorimi satelitor.

Sipas të dhënave të EFFIS, në Shqipëri u shënuan gjatë këtij viti 168 zjarre, të cilat dogjën 46 mijë e 534 hektarë, ndërsa në Kosovë u shënuan 94 zjarre që dogjën 12 mijë e 79 hektare pyje dhe shkurre. Shqipëria kishte pa shënuar këto shifra që nga viti 2012 kur në zona të ndryshme të vendit ishin djegur 53 mijë e 459 hektarë nga 149 zjarre, ndërsa Kosova që nga viti 2007 kur ishin shënuar 22 zjarre që kishin djegur 16 mijë e 246 hektarë me pyje dhe kullota.

Në vendet e Ballkanit Peëndimor dëmet më të mëdha nga zjarret në pyje gjatë vitit 2024 janë shënuar në Maqedoninë e Veriut ku sipas sistemit EFFIS u dogjën 95 mijë e 181 hektarë nga 131 zjarre që u shënuan gjithësejt, ndërsa në Bosnjë Herzegovinë u dogjën 43mijë e 571 hektarë nga 178 zjarre, në Serbi 38 mijë e 954 hektarë nga 226 zjarre dhe në Malin e Zi 23 mijë e 54 hektarë nga 135 zjarre.Shqipëria dhe Maqedonia e Veriut aktivizuan disa here gjatë këtij viti Mekanizmin Europian të Mbrojtjes Civile me ndërhyrje nga ajri për shuarjen e zjarreveve në pamundësi për të kontrolluar situatën për shkak të kapaciteteve të vogla të mjeteve zjarrfikese dhe burimeve njerëzore.

Në disa zona në jug të Shqipërisë në Qarkun e Gjirokastrës dhe të Vlorës zjarret rrezikuan fshatra të vegjël të cilat viteve të fundit pothuajse janë zbrazur nga largimi banorëve në emigracion.

Largimi i banorëve sipas ekspertëve të emergjencave e bën situatën më të vështirë pasi mungojnë burimet njerëzore për të ndihmuar në shuarjen e zjarreve.Ministria e Turizmit dhe Mjedisit në Shqipëri e shpalli 2024 si 'Viti i Pyjeve" më përpjekje për të rritur sipërfaqet e reja pyjore dhe ndërgjegjësimin për qeevritë vendore dhe komunitete locale të bëjnë më shumë për mbrojtjen e shtimine kësaj pasurie

Por krahas dëmit nga zjarret e këtij viti ekspertët e pyjeve vlerësojnë se pjesa dërmuese e bashkive që administrojnë rreth 90% të sipërfaqeve pyjore në vend nuk kanë paraqitur programe investimesh për mbjellje fidanësh dhe ripërtëritjen e zonave pyjore të dëmtuara nga zjarret masive.

Një Raport i Bankës Botërore për Klimën dhe Zhvillimin për gjashtë vendet e Ballkanit Perëndimor, publikuar në nëntor të këtij viti nxjerr në dukje nevojën e vendeve ballkanike për të investuar në zvogëlimin e risqeve që po sjellin gjithnjë e më shumë ndryshimet klimatike globale.Sipas Raportit, Shqipëria duhet të investojë 6 miliardë dollarë gjatë dekadës së ardhshme për të mbrojtur në mënyrë sa më efektive qytetarët dhe pronat nga rreziku në rritje i përballjes me përmbytjet, zjarret në pyje, tërmetet dhe rrëshqitjet e dheut, ndërsa Kosova do të duhet të investojë rreth 2.8 miliardë dollarë amerikanë gjatë dekadës së ardhshme.

Raporti i Grupit të Bankës Botërore për Klimën dhe Zhvillimin për Shqipërinë vlerëson se “rreth 95 për qind e bashkive shqiptare janë prekur dy dekadat e fundit nga këto fatkeqësi natyrore dhe klimatike, të cilat janë shpeshtuar dhe ashpërsuar”

Ndërsa lidhur me Kosovën raporti pohon se aktualisht, 36.8 për qind e sipërfaqes totale të vendit është nën risk mesatar nga zjarret dhe 15.8 për qind nën risk të lartë nga zjarret.

Zonat malore të vendit janë të ekspozuara ndaj rrisqeve të rrëshqitjeve, thuhet në raport.

***VOA***







# Qëndrueshmëria dhe zhvillimi i një modeli biorajonal

Çështja e qëndrueshmërisë është një shqetësim gjithnjë në rritje, siç është ndjenja që komunitetet po vuajnë shpërbërjen përballë ndryshimeve të shpejta dhe globalizimin e ekonomise.

Zhvillim i qëndrueshëm, "zhvillim i cili plotëson nevojat e tashme pa përfshirë aftësinë e gjeneratave të ardhshme për të përmbushur nevojat e tyre" ( Brundtland 1987) është një çështje komplekse me aspektet ekonomike, sociale, politike dhe teknologjike. Qasja që propozhet të ndërmerret për të ecur drejt këtij qëllimi të zhvillimit të qëndrueshëm, "zhvillimi biorajonal" është megjithatë në thelb i thjeshtë. Idetë që gjenden brenda saj nuk janë të reja, por janë bashkuar në atë që mendojmë është një strategji koherente. Një term më i përgjithshëm, "biorajonalizëm", është aplikuar në një varg stilesh jetësore dhe përafrimesh që njohin përfitimet e plotësimit të nevojave nga burimet lokale në një mënyrë të ndjeshme ndaj ekologjisë së zonës

Sidoqoftë, për të realizuar qëllimin e zhvillimit të qëndrueshëm, duhet të ndërmerren një sërë iniciativash dhe konceptesh për të ndryshuar degradimin mjedisor dhe problemet sociale që janë shumë të përhapura në shoqërinë e sotme. Këto probleme janë gjithashtu globale dhe çështjet janë komplekse dhe të ndërvarura. Për shembull, neglizhimi i shkurreve dhe mos planifikimi I perdorimit te tyre ne 4-5 dhjetevejcaret e fundit me implikimet e saj negative për kafshë të egra dhe humbja e jetesës tradicionale lidhet me prerjet ilegale te pyjeve te larta malore ne gjithe pyjet e larta natyrore te Shqiperisë.

Shkalla e problemit te degradimit te mjedisit ne mbare vendin të jetë e frikshme për ata që përpiqen të ndryshojnë trendin e shkatërrimit. Nivelet e konsumit dhe popullata vazhdojnë të rriten, dhe habitatet natyrore dhe speciet humbasin çdo ditë. Megjithatë, një mundësi qëndron me pervojen e krijuar ne vitet e fundit nga bashkia Tirane dhe me angazhimin në rritje nga të gjitha nivelet e shoqërise për qëndrueshmëri e cila mund të sigurojë një formë shumë të nevojshme të zhvillimit që pajton një sërë interesash dhe është mjaft tërheqës për shumicën e popullsisë rurale

Përderisa koncepti i zhvillimit të qëndrueshëm duket se ofron një ilaç për shumë nga sëmundjet aktuale të botës në kohët modern ai ka një problem në atë se është një nocion i tillë gjithëpërfshirës që "siç është përkufizuar aktualisht, është kaq i gjerë dhe përgjithësisht i zbatueshëm që vullneti i vetvetishëm i bën ajo është e papërshtatshme dhe lihet e hapur për interpretime kontradiktore "(Dovers dhe Handmer 1992). Duke pasur parasysh këtë mungesë të marrëveshjes, ka pasur vështirësi të konsiderueshme në krijimin e politikave dhe iniciativave realiste të cilat mund të shkojnë në

*(Vijon në faqen 8)*





# Hapet Kampi Pyjor 2024 në Novobërdë, mbështetur nga BE dhe Suedia

Para 2 muajve në Novobërdë u hap Kampi Pyjor 2024, në kuadër të programit të financuar nga Bashkimi Evropian dhe Suedia “Mbështetje për fuqizimin e menaxhimit të qnreshëm dhe shumëqëllimor të pyjeve për të përmirësuar jetesën në vendet

rurale dhe për të adresuar ndryshimin klimatik në Kosovë”.

Ky program zbatohet nga Organizata për Ushqim dhe Bujqësi e Kombeve të Bashkuara (FAO).

Kampi Pyjor 2024, që mbahet nga 21 deri më 25 tetor 2024, synon të promovojë menaxhimin e qëndrueshëm të pyjeve, të përmirësojë jetesën rurale dhe të angazhojë komunitete të ndryshme në adresimin e ndryshimeve klimatike. Kampi i këtij viti thekson rëndësinë e menaxhimit shumëqëllimor të pyjeve, duke integruar objektiva ekonomike, mjedisore dhe sociale. Për më tepër, thekson krijimin e zinxhirëve të vlerës që i përgjigjen barazisë gjinore për të fuqizuar komunitetet lokale, veçanërisht gratë dhe të rinjtë, në sipërmarrjet që lidhen me pylltarinë, si produktet jo drurore të pyllit dhe ekoturizmin. Ky kamp gjithashtu do të përfshijë të rinjtë e interesuar për të ardhmen e pyjeve dhe mundësitë për gjenerimin e të ardhurave dhe zhvillimin ekonomik në komunat e tyre.

Kampi Pyjor 2024 do të shtrihet në tri lokacione: Novobërdë, Gjilan dhe Kamenicë, duke mbledhur së bashku 150 deri në 200 pjesëmarrës, përfshirë përfaqësues nga Ministria e Bujqësisë, Pylltarisë dhe Zhvillimit Rural, Agjencia e Pyjeve e Kosovës, Instituti i Pylltarisë, kryetarët e komunave, donatorë, menaxherë pyjesh, pronarë privatë të pyjeve, studentë, profesorë universitarë, shfrytëzues të pyjeve, gra sipërmarrëse në sektorin e pylltarisë dhe komunitete








lokale. Udhëtimi pesë-ditor filloi në Novobërdë, ku pjesëmarrësit eksploruan pyjet lokale dhe mësuan rreth menaxhimit shumëqëllimor të pyjeve dhe praktikave silvikulturale, me fokus në përfshirjen e komunitetit, veçanërisht të rinjve dhe grave. Në ditët në vijim, vizitat në vendet pyjore në Novobërdë, Gjilan dhe Kamenicë do të prezantojnë mundësi për prerjen e pyjeve, agroturizmin dhe turizmin malor.

Ceremonia e hapjes së Kampit Pyjor 2024 u ndoq nga përfaqësues nga Ministria e Bujqësisë, Pylltarisë dhe Zhvillimit Rural, Komuna e Novobërdës, Ambasada e Suedisë në Prishtinë, Zyra e Bashkimit Evropian në Kosovë, FAO dhe Agjencia e Pyjeve e Kosovës. Gjatë fjalimeve të tyre, përfaqësuesit e këtyre organizatave theksuan rolin e këtij aktiviteti në promovimin e menaxhimit të qëndrueshëm të pyjeve dhe zhvillimit







rural në Kosovë, duke ritheksuar angazhimin e tyre për praktika të qëndrueshme pylltare dhe fuqizimin e komuniteteve lokale.

Zëvedësministri i Bujqësisë, Pylltarisë dhe Zhvillimit Rural, Imri Demelezi, tha që pyjet kërkojnë angazhim të përditshëm në terren, inspektime të rregullta dhe angazhim maksimal të të gjithëve.“Për të rritur ndërgjegjësimin e popullatës për rëndësinë e sektorit të pylltarisë, si Ministri në bashkëpunim me FAO-n kemi zhvilluar aktivitete në kuadër të Strategjisë së Komunikimit dhe Informimit në Sektorin Pyjor, e cila ka përfshirë fushata sensibilizuese që promovojnë njohuritë mbi menaxhimin e qëndrueshëm të pyjeve. Ky kamp pyjor, është një mundësi e shkëlqyer për të thelluar njohuritë dhe për të inkurajuar të rinjtë që të angazhohen në ruajtjen e këtyre pasurive natyrore. Së bashku me Ambasadën Suedeze, Bashkimin Evropian dhe FAO-n, synojmë një të ardhme më të gjelbër përmes zbatimit të Objektivit 15 të Zhvillimit të Qëndrueshëm, duke bërë që Kosova të shndërrohet në një model të suksesshëm të menaxhimit të qëndrueshëm të pyjeve”, tha Demelezi.Fatos Mulla, zyrtar për projekte në Ambasadën e Suedisë në Prishtinë, përmendi sfidat kryesore me të cilat përballet sektori i pylltarisë në Kosovë.

“Sektori i pylltarisë në Kosovë përballet me sfida thelbësore si mungesa e financimit të qëndrueshëm, mungesa e profesionistëve të kualifikuar dhe njohja e pamjaftueshme e rolit të tij ekonomik dhe mjedisor. Investimet nga Suedia prej 12 milionë eurosh kanë mbështetur zhvillimin, por nevojiten përpjekje të mëtejshme për të siguruar qëndrueshmërinë”, tha Mulla.

Vadim Stirbu nga Zyra e Bashkimit Evropian në Kosovë, tha që pyjet janë një nga pasuritë më të çmuara të planetit dhe kjo është veçanërisht e vërtetë për Kosovën, ku 45% e tokës është e mbuluar me pyje.“Pyjet janë shumë më tepër sesa vetëm dru zjarri: ato janë ekosisteme të rëndësishme që mbështesin biodiversitetin, rregullojnë klimën dhe ofrojnë burime jetësore për komunitetet. Pyjet janë thelbësore në luftën tonë kundër ndryshimeve klimatike, duke vepruar si thithës të karbonit, duke rregulluar klimën lokale dhe duke mbështetur biodiversitetin që fuqizon qëndrueshmërinë e ekosistemeve. E ardhmja e qëndrueshme varet nga pyjet e menaxhuara mirë: pa to, ne nuk mund të zhvillohemi tutje”, tha Stirbu.

Naser Krasniqi, udhëheqës i ekipit vendor të FAO-së, theksoi rëndësinë e organizimit të Kampit Pyjor.“Sikurse edhe vitin e kaluar në Radushë të Istogut, edhe këtë vit këtu në Novobërdë, Kampi Pyjor është një mundësi unike për ndërveprim mes të rinjve, pronarëve të pyjeve, përdoruesve dhe menaxherëve të tyre, duke ofruar mundësi të ndryshme për të mësuar nga njëri-tjetri dhe për të eksploruar në mënyrë kolektive rolin jetik të pyjeve në zhvillimin e qëndrueshëm ekonomik, social dhe mjedisor të zonës së Novobërdës”, tha Krasniqi.Kampi Pyjor 2024 do të përfundojë më 25 tetor me fjalimet përmbyllëse dhe shpërndarjen e certifikatave për pjesëmarrësit.

*Bashkimi Evropian FAO Novob*

***Agjencia Kombëtare e Pyjeve në koordinim të plotë me Bashkinë Tiranë dhe APR***

# Filluan mbjelljen e 37500 fidanëve të planifikuara në ekonominë pyjore Baldushk




Në vijim të aktiviteteve pyllëzuese që po zbatohen në të gjithë vendin në kuadër të "Vitit Shqiptar të Pyjeve" dhe sezonit të mbjelljeve, Agjencia Kombëtare e Pyjeve në koordinim të plotë me Bashkinë e Tiranës dhe Agjencinë e Parqeve dhe Rekreacionit filluan mbjelljet e planifikuara (projektuara).

Drejtoria e Administrimit të Pyjeve dhe Kullotave pranë ARP-së gjatë këtij sezoni do zbatojë projektet e pyllëzimit në objektet:

- Ekonomia pyjore Baldushk, ngastra 68/c, 15ha, ku do të mbillen 37500 fidanë të llojit akacie
- Ekonomia pyjore Fag, ngastra 29/d, 3ha, ku do të mbillen 7500 fidanë të llojit akacie.
- Ekonomia pyjore Shesh, ngastra 71/e, 2ha, ku do të mbillen 5000 fidanë të llojit man.

Gjatë çeljes së punimeve morën pjesë Drejtori i përgjithshëm i AKP z. Artur Kala, Nënkryetari i bashkisë Tiranë z. Andi Seferi, Drejtori i APR-së znj. Anisa Ruseti.

Aktivitetit ju bashkuan edhe studentë të Fakultetit të Shkencave Pyjore dhe Tirana Business University College.

Projektet e pyllëzimit do të vazhdojnë zbatimin nën kujdesin e firmës Kurora Sh.p.k. gjatë sezonit të mbjelljeve dhjetor-mars.

Me mesazhin "Kurdoherë të palodhur për të shtuar dhe përmirësuar pyjet tanë, për ti siguruar brezave të ardhshëm një Shqipëri më të gjelbëruar dhe të bukur" le të bashkohemi të gjithë në aktivitetet e pyllëzimit.



*Agjencia Kombëtare e Pyjeve në koordinim të plotë me strukturën e pyjeve pranë bashkisë Lushnje*

# **Mbjellen 1300 fidanëve** të llojit pishë e butë në ekonominë pyjore Gramiture-Hyzgjokaj



**Në Bashkinë Lushnje**

Në kuadër të Vitit Shqiptar të Pyjeve dhe sezonit të mbjelljeve, Agjencia Kombëtare e Pyjeve në koordinim të plotë me strukturën e pyjeve pranë bashkisë Lushnje, organizuan punën për mbjelljen e 1300 fidanëve të llojit pishë e butë në ekonominë pyjore Gramiture-Hyzgjokaj, parcelën nr.2a që ndodhet në afërsi të fshatit Lekaj, Njësia administrative Hyzgjokaj.

Vendi ku u kryen mbjelljet aktualisht është pothuajse i zhveshur nga vegjetacioni pyjor, si pasojë e djegies së tyre nga zjarri i rënë në gusht të vitit 2024.

Në aktivitet morën pjesë Drejtori i përgjithshëm i Agjencisë Kombëtare të Pyjeve z. Artur Kala, kryetari i bashkisë Lushnje znj. Eriselda Sefa dhe struktura e pyjeve në bashki.

Me anë të pyllëzimit synohet rehabilitimi i kësaj sipërfaqeve të djegur.Gjithashtu synohet stabilizimi dhe mbrojtja nga fenomeni i erozionit dhe gërryerjeve të tokës.

Me mesazhin “Kurdoherë të palodhur për të shtuar dhe përmirësuar pyjet tanë, për ti siguruar brezave të ardhshëm një Shqipëri më të gjelbëruar dhe të bukur” le të bashkohemi të gjithë në aktivitetet e pyllëzimit.

# Bashkia Përmet, janë mbjellë 4400 fidanë të llojit pishë bregdetare

Në kuadër të muajve të pyllëzimeve dhe shpalljes së “Vitit të Pyjeve”, Bashkia Përmet ka realizuar një nisëm të rëndësishëm për pasurimin dhe rritjen e fondit pyjor.

Gjatë kësaj nisme, janë mbjellë 4400 fidanë të llojit pishë bregdetare në një sipërfaqe prej 2 hektarësh në Ekonominë Pyjore “Kodrat e Sukut”, Kutal.

Ky aktivitet ka për qëllim të forcojë ekosistemin lokal dhe të kontribuoni në zhvillimin e qëndrueshëm të rajonit. Në aktivitet morrën pjesë Kryetari znj. Alma Hoxha dhe struktura e pyjeve të Bashisë Përmet.



# Bashkia Tropojë, **mbillen 500 fidanë** llojit Bli

**Në Bashkinë Tropojë**

Në kuadër të Vitit Shqiptar të Pyjeve dhe fushatës së pyllëzimeve përgjatë sezonit të mbjelljeve, struktura e pyjeve në bashkinë Tropojë mbollën 500 fidanë llojit Bli.



Janë mbjellë në aksin rrugor Dubrav-Cërrnic, iniciativë e bashkisë Tropojë, që ka për qëllim përmirësimin e mjedisit, e cilësisë së ajrit, ndotjes akustike dhe ruajtjen e biodiversitetit.

Mbjelljet do të vazhdojnë edhe në akse të tjera për një Tropojë më të gjelbër

# Bashkia Skrapar, **mbillen 1250 fidanë,** Pishë e butë dhe Akacia



**Ne Bashkinë Skrapar**

Në kuadër të Vitit Shqiptar të Pyjeve dhe fushatës së pyllëzimeve përgjatë sezonit të mbjelljeve, struktura e pyjeve në bashkinë Skrapar mbollën 1250 fidanë të llojeve, Pishë e butë dhe Akacia, investim i realizuar me mbështetje të donatorit “HP Vëndreshë Ergyl” sh.p.k. “Kurdoherë të pa lodhur për të shtuar dhe përmirësuar pyjet tanë, për ti siguruar brezave të ardhshëm një Shqipëri më të gjelbëruar dhe të bukur”

# Qëndrueshmëria dhe zhvillimi i një modeli biorajonal

*(Vijon nga faqja 4)*



një farë mënyre për të përmbushur kërkesat e zhvillimit të qëndrueshëm. Është pikërisht kjo arsyeja sepse modeli i zhvillimit biorajonal ka shumë për të ofruar ne kushte ekologjike e sociale të vendit tonë. Siç do të shihet me shpresë nga iniciativa për restaurim te shkurreve dhe prodhim te drurit për ngrohje, zhvillimi biorajonal mund të demonstrojë dy metoda dhe skema të cilat lëvizin drejt qëllimit dhe u përgjigjen shumë kërkesave të zhvillimit të qëndrueshëm. Këto skema, prej të cilave iniciativa e propozuar për restaurimin e sistemve me shkurre te degraduara si dhe prodhimit te drurit per ngrohje si product i realizimit të saj janë një, bazohen në zgjidhje poshtë tokë që bazohen në përdorimin tradicional të tokës, prodhimin lokal dhe teknologjinë e përshtatshme.

**PËRDORIMI TRADICIONAL I TOKËS**

Sistemet tradicionale të përdorimit dhe kulturat tradicionale janë theksuar këtu për dy arsye: Sistemet tradicionale të përdorimit të tokës kishin inpute të ulëta dhe ishin domosdoshmërisht të ndjeshme e në përputhje me ekologjinë e zonës. Ato që mbijetojnë sot janë provuar për shume e shume gjenerata si dhe nga përvojat për t'u përshtatur për tokën dhe klimën lokale. Kultura dhe karakteri i një rajoni rrjedh në një masë të madhe nga praktikat e përdorimit të tokës të realizuara tradicionalisht në atë zonë. Ka një sferë të konsiderueshme në shoqërinë moderne për të rigjallëruar kulturën përmes kësaj trashëgimie. Aspekti kulturor mund të tërheqë edhe të tjerët interesimi parësor i të cilit nuk është domosdoshmërisht në një zhvillim i qëndrueshëm në vetvete.Zgjidhje për përshtatjen ndaj ndryshimeve klimatike në shkurre, duke njohur rëndësinë e përzierjes së inovacionit dhe traditës në hartimin e strategjive efektive të përshtatjes dhe duke theksuar rolin jetik të komuniteteve malore në trajtimin e krizës klimatike.

**PRODHIMI VENDOR**

Prodhimi vendor për nevojat lokale është një ideal i gjelbër. Ka shumë përfitime:

- prodhimin në nivel lokal redukton nevojën për transport - kursimin e lëndëve djegëse fosile, zvogëlimin e nevojës për rrugë dhe zvogëlimin e ndotjes;
- nivelet më të ulta të ndotjes nënkuptojnë më pak shëndet të keq dhe koston e tij njerëzore dhe ekonomike; prodhimi vendor inkurajon një ekonomi lokale e cila është më e qëndrueshme se ajo e lidhur me tregjet ndërkombëtare;
- stabiliteti ekonomik do të thotë më pak luhatje në nivelet e punësimit dhe kohezion më të madh social.

Llogaridhënia sakrifikohet lehtë në materialet drusore te prodhuara ne menyre ilegale (ËB 2003). Ardhja e materialit drusor apo e nënprodukteve te tij ne tregun e Tiranes janë shpesh të lira, sepse ato prodhohen në mënyra të cilat nga pikëpamjet sociale dhe mjedisore janë aktualisht të paligjshme këtu.

Shpenzimet e vërteta, qoftë për mjedisin apo popullsinë lokale, të produkteve dhe lëndëve të para që furnozojne tregun e drurit per ngrohje apo burimet e tjera bazuar ne biomase qe prodhon energji te rinovueshme , nuk janë publikuar gjerësisht. Industritë tona vecanerisht ato qe bazohen mbi biomasen janë të pafavorizuara, ndërkohë që jo rrallë , proceset destruktive jo legale qe vijnë nga burime të panjohura qofte edhe importi I drurit janë të miratuara.

Prodhimi vendor inkurajon llogaridhënien dhe një situatë ku të dy interesat vetanake dhe altruizmi - të përshkruara në mënyrë të përshtatshme si "interes i ndriçuar vetjak" - mund të shërbejnë më mirë.



***(Studimi në Priskë )***
***G. Jeto Gjelbër.***